# KENKA



# SH. MERIS & T'IN'ZOTI

vël. II

P œ r b a j t i a

26. Pərpara Tij pərmisemi
27. Ngrəhim kənkən e gëzuarə
28. Edhe kush e pati pengun
29. Sdripu , o i Larti Perəndì
30. E lumëja ushkjesə
31. O i buti Iisu'
32. Pərpara Flijəs shejte
33. Pər gjithëmonə kloft ləvduar
34. O i pasosmi Perəndì
35. Besə u kam se i madh'in'Zot
36. Regji i kjielliəs çə jerdhe te jeta
37. Gjithə bekojəm , gjithə ləvdojəm
38. Na t'adhurojəm , Krishti rrekj
39. Na duam t'ən'Zonə
40. Gjithə bekojəm Krishtin t'ənə
41. Isuth , ndrit mendien t'ime
42. Nə llargu nesh Ti vete
43. O Zəmbra e tə Madhit Zot
44. Lipisì , o Zot , na gjithə tə parkalesiəm
45? O Zot kjə tufa shejte
46. O ju gjinde o ju tə krəshterə

TIS THEOS MEGAS OS O THEOS IMON. SI I O THEOS IMON O PION THAVMASIA MONON.

Shtipur në Tetór 1963

te Klisha e

S H Ë ' M I T R I T

të Horës e t'Arbëreshvet

# SHEN MERIS

1

O Zonj' e madhe, falem,
falem, o Mërí;
Ti rregjërón mbi jetën,
o Virgjërë Mërí.
Tij Odhijitrie Mëmëza jonë,
thomi për gjith monë:
Falem, falem, falem Mbretëreshë.

2

Tij,o Virgjërë Odhijitrie
o mburonjë e horës t' ënë,
na ngë lodhemi tue thënë:
ruana besën,o Mërí.

Atë besë çë patëm lënë
nga atá gjyshëra plot' me nder,
çë si trima e si t' krëshëterë
shumë luftuan me turkun zi.

Eja,o Mëme,o Perëndeshë,
eja,o Zonjë e Shën Mërí,
si të krështerë edhé si Arbëreshë,
kijna gjithëve lipisí.

Ò ti Virgjërë Odhijitrie,
çë ke klënë ndihma jonë,
o ti Mëmë çë t'ën' Zonë,
jerdhe linde e pa-mëkatë.

Bën ti neve të na vinjë
drita e shpirtit lart nga kjielli,
si na shkrep edhé nga dielli
drita e dritës nga menatë.

Tek ti,Virgjërë Odhijitrie,
tek ti priremi e po thomi:
Te kësaj gjellie te dhromi
jipna dritë edhé fukji.

Na fukji e dritë kërkojëm
sa të rrojëm te këjo jetë
po me besën e vërtetë
në të Lartin Perëndí.

Ê m u r a t ë n Z o t i K r i s h t

Ë m u r a t ë n o M ë r í

T i b e k o m ë o P e r ë n d í .

Te hera në e zezë nën barrës e rëndë
thot Krishti tue lutur: O Tate,në mëndë,
llargonë këtá helme,Ti jipënë fukjí.
O ju Ëngjëj nga kjielli,t'ën'Zonë
ngushëlloni!
O gjinde t'krështerë,ju Krishtin mendoni
te kopshti i ullinjëvet ndër lotë e hjidhí.

O gjaku i t'in'Zoti çë jetën burove,
mëkatën Ti lajte,Ti njerëzit shpëtove,
Ti derën e kjiellit na sbille pamét.
O gjaku i t'in'Zoti,përmisurë na thomi:
mëkatën Ti lajna,gjithë zëmbrat Ti njomi
sa t'vijëm në gëzime te jeta e vërtét.

O Isuth i mirë,lipisí për ne,
se Ti na bëre neve;
Ti na shpërbleve,o Zot,
me gjakun t'ënt të shtrejt.



Na fukji e dritë kërkojëm
kur për ne të vinjë hera,
kur të jemi na te dera
e të pa-sosmes lumërí.

Tek ajo e dreruashme herë
nga gjithë ngariet Ti lirona
e me Birin t' ënt pajtóna,
o Ti Zonjë e shën Mërí.

# 3

Tij o m'e madhia Virgjërë,
Tij o m'e madhia grua.
të mjerët na të truhemi;
Ti je i buroshmit krua
ku vetëm mënd't'rriedhiëm
sa t'gjejëm dashurí.

Gjegjëna,e buta mëmëzë
si vijëm tue kënduar:
shih si bashkë me t'luturat
na lule biem në duar,
gjithëkjish sot Ti, të faliëm,
o e dashura Mërí.

Nga throni i jit te kjielli
ku me t'Lartin Bir
shërbier nga gjithë Ëngjëjit
mbretërón e plotë me hir,
kujtou se Ti e Bekuamia
Zonjë e Mëmë na je.

Ti je shpresa e zëmbravet,
Ti vetëm je ngushullim,
Ti vetëm ndër mes helmëvet
për ne të kesh dhëmbím;
kur klam e kur thërresiëm
kij lipisi për ne.

4

Prir sit mbi jetëzën
o e madhia Zonjë,
se sot e gëzuame
do t't' nderonjë;
edhé u i gëzuarith
thom me haré:

Shën Mëriza e Dhitrie
parkalés për ne,
o Mëmëza jonë,
lutu për ne.

O Mëmë e t'ëmbël,
e butë,e mirë,
Ti për gjith' njerëzit
ke mëshërirë,
Ti për të dashurit
të mira ke.

Te gjella e luftavet
gjithë kurdoherë
Tij po të truhemi
na të krështerë;
se shpresa e gjithëve,
se ndihma je.



Për gjithë të gjitha flasiën,
të vogla e të mëdhá
krientullat kjë ka
i gjeri ruzullím.

Ku sirin do e nkthenj,
o i madh'in'Zot,të shoh;
te veprat të njoh;
të ndíenj te shpirti i jim.

46

O ju gjinde,o ju të krështerë,
o të besëm gjithë sa jini,
ju te kopshti do t'vini
ku derth gjakun Zoti Krisht.

Parkalesiëm edhé një orë
parkalesiëm na t'ën'Zonë,
çë te buka për gjithë monë
e te vera i fshehur isht.

Vërreni t'ën'Zonë me zëmbrën e shkjerrë
te kopshti i ullinjëvet ku duket i sbiërrë,
ku gjakuthi i derdhet,si kla po për ne.
Aí sheh se mëkata te jeta sgjeronet
e kla për sa sbiren,e zëmbra i helmonet
për gjakun çë derdhet më kot për në dhe.

Pa shihni t'ën'Zonë me fakjen e sverdhurë!
pa shihni sa lotë e sa gjak çë ka derdhur!
pa shihni sa helme e kopóse durón!
Kur miekullat shtronen,si ngriset gjithë
kjielli,
ashtú për fajtorët skuriset si dielli
e bukura fakje çë mëkata helmón.

Lipisí,o Zot,gjithë mëmat Tij të thonë,
Ti jipna hir,o Zot,edhé fukjí
sa na të rrijëm bijt të besa jonë,
këtë gëzím dhurona,Zot,o Perëndí.

Lipisí,o Zot,të thonë atá të mjerë
çë rrojën në të zi e pa ngushullím;
priru e vërreji Ti si të krështerë,
Ti çë je i gëzimit krua edhé burím.

Lipisí,o Zot,na thomi plotë me besë!
Lipisí,o Zot,na thrresiën në hjidhí.
Lipisí,o Zot,të lipiëm na me shpresë,
o i madh'in'Zot,Ti kijna lipisí.

## 45

O Zot kjë tufa shejte
lëvdón po tue kënduar,
ki shpirt isht i gëzuar
kur ngrëhet tek Ti.

Tek Ti kjë sheh të klarat
edhé në gas'i siell;
tek Ti kjë lart në kjiell
edhé te dheu je mbret.

Në gluhë të 'tire thonë
e dredha e bumbullima,
thellimi edhé shkreptima
pushtetin kjë ke Ti.

E pemë e bar e lule,
kjë dheun na sbukurojën,
pa u lodhur të bekojën,
o Perëndí i vërtét.



Si një ill i ndritçëm
shkëlkjen te kjielli
edhé m'e bukurë
Ti je se dielli.
Dritë e pa-shuashme
hjidhu mbi dhe.

Dëftou e dhimëshme
si edhé ke klënë
jashta mëkatëvet
mbaj shpirtin t'ënë,
vurna nën shpagarit
e bënna hje.

Te hera e vdekjes
Ti mos harrona,
ruana nga gjalpëri
Krishtin dëftona,
na duam të shuhemi
me shejten dre.

Zonj' e Parraisit
Shë Mbriza jonë
Horën e Arbëreshvet
ruaj për gjithë monë.
O Mëm'e dashurë
Ti vurna re.

# 5

O Shejtia Odhijitrie,
në t'errët te këjo jetë
je prinjës e vërtetë
e shpirtit çë beson.

Për vendin e të Parëvet
dëshir të math na kemi:
bën sa në rrugë të jemi,
çë lar te kjielli çon.

Vërteta je Odhijitrie,
çë në dejt të kekj e të zi,
të voglën prin aní
ku ajo dot ket pushím.

Nga throni i jit i ndritëmi,
ndritó kë rrah te nata,
kë kla e me lutie të glata
kërkón tek Ti shpëtím.

Dhëmbím për ne Odhijitrie,
dhëmbím për lotët t' ona,
me shpagrin t'ënt pështróna
na sill ku të lumur isht.

Se pas çë në dhe na vujtim,
në kjiell tue fluturúar,
shpirti të na jet gëzuar
nga Ti e nga Zoti Krisht.



O Zëmbra e t'madhit Zót
çë mban e kjiell e dhe,
e n'urdhur jetën ke,
armikun shëngulló.

O Zëmbra e t'madhit Zot
çë ngushëllón kë vdes,
atë çë rron ne besë
me t'dashur përvëló.

O Zëmbra e t'madhit Zot
dëshir i gjith'njeriu,
tufën çë ndajti i ziu
të mlidhet u mëndó.

O Zëmbra e t'madhit Zot
çë ke pushtet e nder,
kloft vetëm një delnér
te vatha çë Ti do.

# 44

Lipisí,o Zot,na gjithë të parkalesiëm
të ruash nga armikjët të dashurin Atdhé.
Ruana edhé neve,gjegjëna,se të thresiëm,
o i madh'in'Zot. Shelbuesi jinë je.

O Zëmbra e Isuit,je flaka e dashurís,
të thresiëm na ndër helme,burím i lipisís.

Lipisí,o Zot,për gjithë të mëkatruamit
çë ligjën t'ënde shkeliën nat'e ditë;
te dhroni i drejt,si bij ndër të bekuamit
Ti thirri,o Krisht,e gjithëve jipi dritë.

bekimin t'ënt dhurona,
o Isuth,për jetë e motë.
Rri me ne,o i madh'in'Zot.

Kjëroi shkon e gjella joset,
po si era shkon e vete gjella jonë
e ndita n'dita mortia po na kjaset,
lum kush ka shpresë në t'ën'Zonë
e me gjith'zëmbërë thot:
Rri me ne,o i madh'in'Zot.

# 43

O Zëmbra e t'madhit Zot
burím i lipisís,
me ziarr të dashurís
na dhis e flakëró.

Isuth,Isuth,Isuth,
me ziarrin na thielló.

O Zëmbra e t'madhit Zot
për njerëzit shëndetë,
nga i ligu çë na nget
na ruaj e na shpëtó.

O Zëmbra e t'madhit Zot
çë jep fukjí e durím
kuj ndodhet n'udhëtím,
te kjíelli na drejtó.

O Zëmbra e t'madhit Zot
me t'but e dhënbësí,
nga throni teku rri
ndëlena e na bekó.

# 6

Falem,Mërí,i të mjerëvet pështrimi,
Ti shpres'e gëzim i të helmuanvet je;
Tij na të thërresiëm,o i hirevet burimi,
o Mëma e Krishtit,lipisí për ne.

O Mëma jonë,me ne të mjerë
pakjëtó t'ën' Zonë... Falem.

Falem,Mërí,çë rregjërón te kjielli,
e të Krështerëvet Ti ndihma je;
dritën e shpirtit jipna Ti se je dielli,
çë nga Parraisi dritë shkrep mbi ne.

Falem,Mërí,Ti fukjia jonë ke klënë,
Zonja e Parraisit,dreja e Pisës je;
mbajna nën shpagërit për gjithë monë
e kurdoherë prir siun t'ënt mbi ne.

# 7

Zonj'e madhe Perëndeshë,
Mëma jonë na të thomi,
i Parraisit Ti je dhromi,
Zonj' e lume Virgjëreshë.

Falem,falem,falem,
Mëma e Perëndís.
Falem,falem,falem,
zëmbra jonë këndón.

Mëma jonë Ti ke klënë
ndër të kekje e ndër të mira,
Ti je shpresa dhe ëmbëlsira,
gjella e gëzimi i zëmbrës t'ënë.

Në Parrais ku e lume rron
ke kujtuar se bij na jemi,
çë tek Ti pështrimin kemi,
e me kjiellin na pakjëtón.

E ke jardhur disa herë
e u ke sdripur te këjo jetë,
e u ke parë me të vërtetë
ndër të vapkjë e ndër të mjerë.

E në Fatimë një ditë
tre të vegjëve delmerë,
djelm të vapkjë edhé të mjerë,
Ti ju duke si një dritë.

Mëma juaj,the,jam o djelm,
bëni lutie edhé argjërime
në do gëzoni zëmbrën t' ime,
në do t' rroni ju pa helm.

Doni mirë ju t'ën' Zonë,
bëni mirë për sa rroni,
në Parrais do t' trazhgoni
ruani besën për gjithë monë.



Isuth,mbush shpresën t'ine,
se shpresa isht drita e shpirtit
te këjó jetë;
vetëm ashtú mënd't'ngrënj u sit
nga thrime
në kjiell te jeta e ftotë.
Ti shpresa jime je,
o i t'ëmbël Isuth.

Isuth,gjëkj lutien t'ime,
kujtó se gjakun derdhe të na shpërbleje;
vetëm ashtú do t'hipet lutia jime
si liván përpara Teje.
Shëndeta jime je,
Isuthi jim,Isuth.

## 42

Në llargu nesh Ti vete
në t'errët mendjet t'ona,o Zot kjëndrojën:
ngë kemi t'jerë ndër helmet e kësaj jetie,
çë dhromin na dëftojën,
veç Tij,o mëshirëplot.
Rri me ne,o i madh'in'Zot.

Vetëm nga shejtia krikje
vien zëri çë mënd't'gëzonjë shpirtin t'ënë,
nga druri shejt ku,o Zot,durove e vdikje:
Ti gjellën na ke dhënë,
ashtú si dié edhé sot.
Rri me ne,o i madh'in'Zot.

Eja Isuth,gjith'i mirë,
dhis me dashurín t'ënde zëmbrat t'ona,
bukën e kjiellit ndaj te këjó errësirë,

Perëndín të gjith'lëvdojëm,
se ndër gzime e ndër haidhí,
te Parraisi do t'trazhgojëm
t'pa-rrëfieshmen lumërí.

# 41

Isuth,ndrit mendien t'ime,
shkëlkjefshit drita jote brënda meje;
vetëm ashtú do t'vinj u ndër gëzime
tek ajó jetë hareje.
Ti drita jime je,
Ti ndritëmë,o Isuth.

Isuth,dhis zëmbrën t'ime:
dhizo me flakën t'ënde të pasosme;
vetëm ashtú ngë do t'jet gjella jime
nga mëkata e plakosme.
Ti flaka jime je,
flakëromë Ti,o Isuth.

O Isuth,dsa gjellën t'ime:
te duart t'ote mirre Ti për gjithëmonë;
vetëm ashtú mënd't'rronj pa helmime
tek e shkreta jeta jonë.
Ti gjella jime je,
i dashuri Isuth.

Isuth,zgjó zëmbrën t'ime:
mos e le si hërnar pa vaj të shuhet;
vetëm ashtú mënd't'ket hire e bekime
shpirti jimë çë Tij të truhet.
Ti ndihma jime je,
Isuthi jimë,Isuth.

# 8

O Ti Mëme e madhia Zonjë
Ti ngak u përet dashurí.
Eja,eja ndë ktë gji,
eja,o Mëme,eja o Mëme t'rregjërosh.
Ndienj u dhezur zëmbrën t'ime
e Tij vetëm dishirónj.

Mirë të dua,o Mëmëza jime,
mirë të dafsha,o Shën Mërí.

Ti si drita çë shkrep menatnet
te këjo jetë gëzón gjithë njerí,
si rrëmp dielli te ki gji,
eja,o Mëme,eja o Mëme të më gëzosh.
Sa isht gëzimi i zëmbrës t'ime
nga menatë kur të kujtonj.

Ti ndër helme e ndër kopose
Zonja e Virgjërë e shën Mërí,
pakjen biermë e këtë gji
eja,o Mëme,eja o Mëme t'ngushëllosh.
Kur sbut zëmbrën t'ime
gjith koposet u harronj.

* * *

Të parkalés o Mëma jime
të më bekosh
zëmbrën e shpirtin t'im

# 9

U Të falem,o Mëri nga i larti kjiell
sizit këthe ne përdëlim mbi mua
edhe dëfto se kurr tek Ti ng'u shua
malli i pasosëm çë ndër ne Ti siell.

Shkon moti e rrieth si lum,vetëm pshërtime
e helme mboten tek e mjera botë
në këmbët u të bie e Të thom ndër lotë,
të luturat më gjekj , o mëma e jime.

Lekjet këput nga t'çilët jam i lidhur,
e zëmbrën çë gulshon bënmë të lirë;
fitonë t'falur e,si mëmë e mirë,

për anë ti m'u ndoth,kur syt tue mbillur,
me bosë u dua të thom e dashurí:
më përsill në Parrais,e shën Mërí.

# 10

Tij,e bekuane Virgjërë,
Tij,e lëvdoshme grua,
të mjerët na të truhomi,
se je si i gjalli krua
ku vetëm mënd't'lëshonemi
të gjejëm dashurí.

Na gjękj,e buta mëmëzë,
si rrim po tue pshërtuar;
gjegjëna edhé të luturat
patshim ngah Ti t'mbaruarë;
gëzona ashtu si t'falemi,
me t'gjitha,e shën Mërí.

# 40

Gjith'bekojëm Krishtin t'ënë
çë kle vënë ngrikj për ne;
gjith'bekojmie tue thënë:
rregjërofshe,o Zot,mbi dhe.

Mos e shajëm më t'ën'Zonë,
mos e nëmiëm Zotin Krisht,
se për jetë e për gjithëmonë
kush e nëm i nëmur isht.

Gjith'bekojëm të krështerë
shpirtin shejt si Perëndi,
gjith'bekojëm na nga herë
të pasosmen Dashuri.

Gjith'bekojëm Perëndeshën
Zonjën Mëmë e shën Mëri,
gjith'bekojmie Virgjëreshën
tuke i lipur lipisí.

Gjith'bekojëm ndër këndime,
nat'e ditë të Lartin Zot;
gjith'bekojmie nga thrime
rregjin t'ënë na për mot!

Me atë gluhë çë na kemi,
ç'edhe mëma na meson,
do t'lëvdojëm gjith'sa jemi
Kë me t'mira na buron.

Perëndin të gjith'lëvdojëm
na çë rrojëm te këjo bosë;
gjith'sa jemi të mallkojëm
kë me fialë të poshtra e ftes.

# 39

Na duam t'ën'Zonë,Virgjër'e lume
fialëvet t'ona pa vëri vesh;
na të thërresiëm me besë,o Mëme,
mallin e thellët ti bën-na shesh.

Mëme,na fal uratën
e gjekj kë Të thërret.
Na duam t'ën'Zonë të kemi tatën,
na duam t'ën'Zonë t'e kemi mbret.

Na duam t'ën'Zonë brënda te shpia,
e duam në zënbërë të gjithë gjëris,
të jemi dhezurë nga dashuria,
nga ziarri i flakët i Perëndis.

Na duam t'ën'Zonë në vent të mësimit
atie të dsëhet si t'dsëhet isht
e Larta Fialë e njerëzimit
me shejtin emër të Zotit Krisht.

Na duam t'ën'Zonë në gjikatore
të bënet ligja me t'math kujdes,
e duam te dazmat e në therore
në krie të shtratit t'atij çë vdes.

Na duam t'ën'Zonë,të ket ushtari
gudsim e zënbërë kur luftëton,
në fushë të nderit kur del i pari
e dheun e dashur me gjakun mbron.

Nga throni i jit te kjielli
ku mbretërón me hir,
teku nën urdhur Engjëjit
të rrin,si të Lartit Bir,
kujtou se Ti për njerëzit
Zonjë edhé Mëmë je.

Shpresë e madhe zëmbravet
jip pakje e ngushullim
kuj ndodhet ndër mes helmevet
e t'thot: Të kesh dhëmbím!
Kuj kla e thërret: O Virgjërë,
kij lipisí për ne.

# 11

Sa e bukurë Ti je,
o Mëma jime,
e t'ëmbla Mërí
i dejtit ill.

Lutu për ne,
si Mëmë çë je.
Lutu për ne,
se bij na ke.

Kur Ti më vërren
me t'bukurin si,
më çel në gji
dëshir të math.

Aí si çë të kjesh
gëzón gjithë njerí,
si nj'ill i ri
mbi jetën mblen.

Eja e më ndih,
jipëm fukjí,
o e shën Mërí,
je gëzimi jim.

O çë famasmë
tij dielli të vesh
si mbretëreshë
plotë me lëvdí.

Të bardhën hënzë
nën këmbëvet ka
çë hjeth mbi dhe
gjithë natën dritë.

se dhromi i kjiellit
u sbill për Tij
kur mbëllitur rrij
për të parën mëkatë.

Një kurorë izesh
rreth kreit shkëlkjen,
akjë sa mblen
si diell i ri.

Ka lehet dielli
ka perëndón
gjithkush këndón
po Tij,o Mërí.

Sa bukurë embre
njeriu të jep
kur buzën shkjep
e të lëvdón.

Shën Mërí Odhijitrie
të thërresiëm na
si të thritën atá
çë këtu të prun.

E me t'vërtetë
Odhijitrie je
për gjithë ne
çë rrojëm n'jetë.

O dera e kjíellit
i dejtit ill
Ti shpagërin shtih
e na peshtró.

**********
********
******
****
**
*



Sa duroi për ne te jeta
me të madhe dashurí!
Mos të sbireshim pameta
jes me ne n'Eukaristí.

# 38

Na t'adhurojëm,Krishti rrekj!
Na t'adhurojëm,Krishti rrekj!

Rreth krikjes s'ate ne besën t'ënë
me dashurí,o Krisht,na Tij po thresiëm;
mbi gjithë gjindet eja,na Të presiëm:
o rregji i jetëvet,po Tij,po Tij duam na!

Ti mun,o Krisht,Ti mbretërona;
o rregji i jetëvet,po Tij,
po Tij duam na!

Po Tij osanna,rregji i jinë,
o Biri i Virgjërës,po Tij lëvdojëm;
na bashk me Engjëjit po Tij këndojëm;
rregji i pushtetëshëm,po Tij,po Tij duam na

Me ndihmën t'ënde,o gjith'i mirë,
na të m't'errtit do t'luftojëm;
dritën e kjiellit na dishirojëm:
rregji i përjetëshëm,po Tij,po Tij duam na!

Rregji i helmevet,krikjen nglakove,
glëmbash pleksurë të vun një kurorë,
e për të kjeshur një kallëm në dorë.
Oh sa riejte ne pakje e durím!

Rregji i pakjes i but edhé i mirë,
dashurín fiala jote na pruri,
drita jote ndër njerzit arruri,
rregjëria jote na pruri shpëtím.

Rregji i mendievet,sgjó besën t'ënë,
Rregji i shpirtravet,shpresën dhurona,
Rregji i zëmbravet,zëmbrat flakrona,
jipna,o Rrekj,të pasosmin trazhgím.

37

Gjith'lëvdojëm,gjith'bekojëm
Krishtin rrekj dhe Perëndí;
ngrëjëm zërin e këndojëm
se na pati lipisí.

U të falem kurdoherë
Zoti Krisht i bër njerí;
u të shoh si bukë e verë,
po të lut si Perëndí.

Aí ndë jetë u sdrip nga kjielli,
mori kurm e u bë njerí;
teku lint,ku shuhet dielli
jes me ne në Eukaristí.

Gjith'lëvdojëm,gjith'bekojëm
Krishtin rrekj dhe Perëndí;
Aí për ne,mos harrojëm,
jerdh'e leu si një mavrí.

# T'IN' ZOTI

## më parë se kungimi

12

Eja,o Zot e Perëndí,
në këtë zëmbër'e në këtë gji;
të përës me lot'ndë si,
me gëzím e trëmbësí,

me tërbím e me haré
te ki shpirt çë mua më dhe.
Për këtë shpirt të jeta jerdhe
e për mua gjithë gjakun derdhe.

Për atë gjak të parkalés,
ipmë hir sa mos të t'ftes.
Perëndí tri herë shejt,
te këjo zëmbërë eja shpejt;

si nga dielli rrëmp i mirë
ndë të thellët errësirë.
Eja shpejt e mos mënó,
e këtë shpirt më shejtëró.

Mos të vërresh,o i madh'in' Zot,
se u jam një grushtëth botë;
po t'kujtosh se ti je jat,
eja njize somenat.

## 13

Zot i math i të tërës jetë,
je si dielli brënda res;
po te buka me t'vërtetë,
u të shoh me sit e fes.

Eja,o Zot,tue prur bekime,
te ki gji çë të thërret;
eja shpejt e zëmbrës t'ime
bieri pakje edhé shëndetë.

I përmisur e pa fialë
rri përpara Teje,o Zot,
më ndëjë e të klofsha falë
për gjithëmonë ashtú si sot.

U ngak Ti çedo të mira
po përés,o Krishti i jimë,
bënmë zëmbërën e dëlirë,
jetën ëm të pa mbarím.

## 14

Ashtú si kjasem dridhem,
një dritë Parraisi u shoh,
sa i math je,o Zot,u njoh,
sa i mjerë ë shpirti jim.

Eja,o Krisht,eja,
shpejt eja,Isuthi jim.
Eja,o Zot eja,
e shejtëró Ti shpirtin t'im.



T'jerat t'gjitha edhé kan besë,
çë ndë jetë Aí kallzoi,
e se Klishës ja nësoi.
Besë u kan këtë t'vërtetë.

Kam shpresë tek in'Zot
për ndëjesë e lipisí;
ndë Parrais të bënj haidhí
kam shpresë me të vërtetë.

Mbi të gjitha çë do janë,
u dua mirë po t'ën'Zonë,
ç'isht i vet e mira e jonë,
e e dua mirë me të vërtetë.

O Ti Zonja e shën Mërí,
shpirtin t'ënë shejtërona,
e Parraisin pran dhurona,
te ajó jetëzë e vërtetë.

## 36

Rregji i kjiellit çë jerdhe te jeta,
si njerí ndër mes neve Ti rrove,
vapkëzín edhé nortien durove,
sa t'na jipie shëndét e shpëtím.

Rregjëró,rregjëró mbi këtë jetë,
rregji i rregjëravet,Krishti vun ngrikj.

Rregji je i dashurís,po sa shkove!
si kusár kleve vierrë mbi një krikje,
e për ne derdhe gjakun e vdikje,
e për ne dhe të sprasmin pshërtím.

Psherëtini me të math tërbím,
se t'kam ftesur shumë mot;
po ka t'shkulet shpirti i jim,
se t'fëjenj më para,o Zot.

Gjithë të ligat unë i shkofsha,
edhé zënsha fill çë sot;
edhé vdekjen e durofsha,
po s'dua më të t'fëjenj,o Zot.

Ligësín e gjellës t'ime
dua t'harronj,e Tij,çë sot,
dua t'kem te zëmbra e jimë,
vetëm Tij,o i madh'in'Zot.

Rrofsha edhé në varfërí,
nder mos patsha e porosí;
po Ti kijëm lipisí;
mos më le në faj,o Zot.

## 35

Besë u kam se i madh'in'Zot,
ndë tre vet'e ftira tri,
isht i vetëm Perëndí.
Besë u kam këtë t'vërtetë.

Besë u kam se e Larta Fialë
erdh'e u bë njerí për ne,
e la gjellë e gjak ndë dhe.
Besë u kam këtë t'vërtetë.

Besë u kam se i madh'in'Zot
gjithë të mirat na dhurón,
e në Pisë t'likjt i çon.
Besë u kam këtë t'vërtetë.

Eja , Isuthi jim
i zëmbrës je pshërtimi,
i shpirtit je pastrimi,
u po Tij dishironj.

O Isuthi jim,po eja,
u Të pres te zëmbra jime,
u po Tij thërres nga thrime,
o gjella e shpirtit t'im.

O Bukë e Engjëjvet,eja
o Ti çë na u ke dhënë
të gjithëve për të ngrënë
eja,eja te ki gji.

O Buka shejte e kjiellit
çë rri me ne dit'e natë,
eja,eja somenatë
të më tsishë me dashuri.

Eja,o Zot,e mos mëno,
sa mirë më do dëftomë
e gjellën t'ime gëzomë
me shejten dashuri.

# pas kungimit

## 15

Këtu Të kam,o Perëndi,
në këtë zëmbërë e në këtë gji;
u Të falem me dashuri
e Tij po T'bënj haidhi.

U gjithë Engjëjit thërres
e me këta Të parkales:
Ti,o Zot, të rrish me muá
se t't'ftes u më ngë dua.

U Tij vetëm dua si i zot,
rregji jim të jesh çë sot;
për Tij vetëm si Perëndi
të kem të madhe dashuri.

Te këjo zëmbërë o Zot kjëndro,
me hirin t'ënt më shejtëro;
se për Tij u dua të rronj,
vetëm Tij u Të lëvdonj.

Duajëmë mirë,o Mëri,
se Birin t'ënt te ki gji
u dua t't'mbanj si te një thron
ku më gëzon e më bekon.



Na mëkatën e mallkojëm
e t'mallkuamin e mohojëm;
se na shtipi e na gënjeu,
e me helm e hi na ushkjeu,
Tij do t'jipemi çë sot,
kij mëshirë,o i madh'in' Zot.

Kij mëshirë,kij mëshirë,
Zot i lart,i math e i mirë!
Zot i math,t'u dukshim kekj,
thirmën t'ënë nani gjekj,
thirmën t'ënë çë po thot:
Kij mëshirë,o i madh'in' Zot.

## 34

O i pasosmi Perëndí,
o i pushtetshmi i madh'in'Zot,
u të lip lipisí,
tuke derdhur sishit lotë.

Ndëjena,ndëjena,i madh'in'Zot.

Kur mëkatën u llojas,
helmi zëmbra më mblonet plot;
po m'gënjen i bushtri gas,
e t'fëjenj,o i madh'in'Zot.

Dishirónj të skomollisem;
po ng'e gjenj u priftin sot.
Tue shantijtur të lipisem,
të me ndëjesh,o i madh'in'Zot.

U jam lumi i lumërís;
U jam dejti i dashurís;
U jam vreshta çë gëzón;
U jam ara çë mblerón;
U jam buka çë po tsin;
U jam vera çë ngëlin.

Jam delneri me kujdés,
delet t'ime kurr i shes;
se me diersë e gjak i bleva,
e t'i kisha ng'u kurseva;
ng'u kurseva t'i shpëtoja,
e nga i ligu t'i liroja.

Kush u rua te vathi jim
gjeti pakje edhé pushím,
s'pati kurr as ur as etë;
s'pati rënga te këjo jetë;
s'pati ballët kurr të vrërët;
rroi me gas,me krie të prërët.

Gjithë andaj tek U të vini
ju çë prëhie ngë kini,
ju çë klani e çë pësoni,
anangasij,mos mënoni.
Ju përes me lipisí;
ju përes me dashurí.

O i pasosmi shejt tri herë,
Zoti i math e dorë e gjerë,
na të faleni e me besë
po të thomi: Jipna ndiesë.
Ndiena e për të mirët t'at,
mos le të biem në mëkat.

## 16

U Të falem e Të lëvdonj,
si Të kam te gjiri i jim;
bashk me kjiellin Të këndonj
më të bukurin këndim.

Çë je i madhi!çë je i miri!
e sa mirë mua më do!
sa (ë) dhuratakjë edhe hiri
kloft,o Zot,e m'e prano.

Edhe vet,o Zot,Të dua
më çë vete e koha shkon.
Mos më le e po rri me mua
se po Ti më lumëron.

Kur tek Ti të vinj ndë vonë
u Të pafsha ashtu si je,
pa mbulesë e për gjithëmonë
të lëvdofsha me haré.

## 17

Shum'e dashura Mërí
Ti më gas,këtú ku jam,
më vërrén me dashurí,
se t'ët Bir te zëmbra kam.

Ç'ësht e lumeja këjo herë,
ç'ësht e bukura këjo ditë!
Zëmbra e jime e shkretë e e mjerë
u bë throni i të Lartës Dritë.

U tek Ti,o Mërí,kam besë,
e si bir të lutem sot;
Ti për mua po kij kujdés
të kem hir nga i madh'in' Zot.

# EUKARISTIS

## 18

Të përujem Flija shejte,
Flija e të madhes dashurí;
Ti je i kjiellit psherëtimi,
nderi i t'tërës njerëzí.

Të përmisem Flija shejte,
Flija e të madhes dashurí.

Të përmisem Flija shejte,
Flija e të Lartës Dashurí;
Ti je i trimavet gëzimi
e e të grimosurit fukjí.

Të përmisem Flija shejte,
Flija e të Lartës Dashurí;
Ti i të gjallëvet shëndeti,
je shpresa në hjidhí.

Të përujem Flija shejte,
Flija e të madhes dashurí;
klofshe e njohurë dhe e lëvduar
ngushëllim për gjithë njerí.

Të përujem Flija shejte,
Flija e të madhes dashurí;
u të falem,Zot i fshehur,
i pa-sosmi Perëndí.

## 33

Për gjithëmonë kloft lëvduar
Zoti jinë i njerëzuar;
Zoti jinë çë në dhe
derdhi gjakuthin për ne;
derdhi gjakun edhé vdikj,
si fajtor i math në krikj.

Rroft i t'Lartit At i Biri
çë t'Pangarës biu te gjiri;
i Pasosmi e Faremiri
rroft e kloft!

Po kur pra te kjielli shkoi,
neve t'mjerët ngë harroi,
se na u la në bukë e verë,
sa t'e kemi kurdoherë;
kurdoherë sa t'e kemi
e me 'të një gjë të jemi.

Si një rrekj te throni rri
tue përitur gjithë njerí;
tue përitur si një tatë
e tue falur nga mëkatë.
Tue bër mirë faje e ftesa,
si hareja e 'tij ë ndiesa.

Me zë t'ëmbël na thërret,
e kështú na thot e flet:
U jam gjella e gjellës kroi,
nga shëndeti i dheut buroi,
i të miravet burimi
ngaha dolli ngushëllimi.

## 32

Përpara Flijës shejte
ndihem i plot me besë
e zëmbra jime dhizet
kur Zotin Krisht u thërres.

O Isuth,te buka i fshehur,
Ti rri gjithëmonë për ne,
me besë u Tij të falem
se rregji i kjiellit je.

O Flijë tri herë shejte,
pakja e shpirtit t'im,
përpara Tij përmisur
u thërres me dishirim:

O Flijë,Buka e kjiellit
kurm e gjak të Krishtit Zot,
eja,eja te këjo zëmbërë
që t'përet me besë e thot:

O Flijë,o shpresa jime,
rrekj,zot e Perëndi
mirr veshë Ti lutien t'ime
arthsha u në lumëri.

O Flijë,gjër i shpirtit
Ti mua më jep fukji
sa t'ligun u të munjë
në dua u këtë lumëri.



## 19

Të pasosmit Zot të kreshterë
po ne kënga t'i çojëm lëvdím;
isht i fshehur në bukë e në verë
e na jipet si i shpirtit ushkjím.

E përmistë e me fakjen te dheu
tufa e bijëvet të falet me besë;
për fajtorët që gjaku shpërbleu
kij të dhëmbur e derdhi ndëjesë.

Nën pështrimit prej gruri t'përkryem
mbi të lartin e t'dritënin thron,
nga gjithë Engjëjit mbreti i shërbiem
këto zëmbëra t'ona pushtón.

Perëndí që nga buka e bekuame
për të dashur e pakje na flet,
tek Ti shprejëm në jetë t'helmuame
se pas luftës do t'kemi shëndét.

## 20

Gjithë përujemi na të kreshterë
kësaj bukie ç'isht kurmi i t'in' Zoti
gjithë përujemi na se këjo verë
isht vërtetanith gjaku i t'in'Zoti.

Ti pshërtimi i gjithë zëmbravet jé
Flij'e gjallë,biér pakjen mbi dhe.

Kur te Mesha këjo bukë e këjo verë
janë me fialën e Priftit shejtruarë,
na besojën se n'kurm te një herë
e në gjak t't'in'Zoti jan'ndrruarë.

Bukën e Engjëjvet hëngri njeriu,
bukën shejte që na jerdhi nga kjielli,
atë bukë që na duket te siu
akjë e vogël,po ç'ndrit më se dielli.

Gjithë këndojëm,t'krështerë,tue thënë:
Flijë shejte,na t'falemi,o dritë,
se Ti ushkjím për të gjithë u ke dhënë
që kur ndodhe ndër ne natë e ditë.

Flij'e dashurë Ti je gjella jonë;
kush kungonet përdita me besë
rron te jeta gjithënjë me t'ën'Zonë,
e do t'ket te Parraisi edhé piesë.

Flij'e falurë te hera që vdesiëm,
na me shpresë të madhe pshërtojëm;
eja,o Zot,se p'ushkjím na të presiëm,
kur të lumë te Parraisi do t'shkojëm.

## 21

Gjithë lëvdojëm,gjithë bekojëm
Krishtin rrekj dhe Perëndi.
Ngrëjëm zërin e këndojëm
se na pati lipisi.

U Të falem kurdoherë
Zoti Krisht i bër njeri,
u Të shoh si buk'e verë
po Të lut si Perëndi

Ai në jetë u sdrip nga kjielli
mori kurm e u bë njeri:
teku lint,ku shuhet dielli
jes me ne në Eukaristi.



## 31

O i buti Iisu
e këndëshme gjellë,
pa sdripu tek u.
Ngë rronj u më vet,
po Zoti i vërtet
që jetën dhuron,
e që si të birin
edhe më ndriton.

O Zot që për ne
mbi drurin e krikjit
gjithë gjakuthin dhe
pa mirre përherë
këtë zembrë te mjerë,
pushimin të kem.
Ti vehten më fale;
u i jiti dot jem.

O i larti Krejtar
gëzim i këtij shpirti,
o i madhi vistar,
Tij vetëm lakmonj;
Tij vetëm kërkonj,
o i bukuri gjithë;
se Ti për gjithëmonë
me t'dashur nalith.

Po bënet haidhi
t'in'Zoti në kjiell
e i jipet lëvdi.
O tufë ëngjëllore
e lume e gazmore,
gjithë ejani këtu,
me kënkë lëvdoni
të butin Iisu.

# 30

E lumëja ushkjesë
që vien nga Parraisi
për shpirtin me besë
ti i mallit je shengu,
mister edhe gjë
nga e çila te dheu
më e saktë nëng'ë.

I ëmbël ushkjim
që shpirtit tue e nglinjur
i jep amëshim*
te gjiri m'u sbrit,
fielloje e shëndrit,
ne mall e bëlkos,
se vetëm do t'rronjë
për Tij që ngë sos.

O lak që për mot
e lith shërbëtorin
me t'dashurin Zot,
o dhëndërr i mirë,
për Tij kam dëshirë;
për t'jerë ngë jam...
më para tue helkjur
të lumem u kam.

O malli shëgjetë,
lavosmë e varromë
këtë zëmbërë të shkretë,
se në shumë s'Të dua
s'ka gjellë për mua:
të rronj edhe s'di
në zëmbrën e tërë
s'e djek dashuri.



Gjithë lëvdojëm, gjithë bekojëm
Krishtin rrekj dhe Perëndí.
Aí për ne, mos e harrojëm
jerdh'e leu si një mavrí.

Sa duroi për ne te jeta
me të madhe dashurí!
Mos të sbireshëm pameta
jes me ne në Eukaristí.

# 22

Osanna t'in'Zoti! ne zëmbër'na thomi,
na flijën e pakjes në gji dishirojëm.
Na bukën e kjiellit me besën kërkojëm
p'ushkjím sa t'e keni të gjellës te dhromi.

O Krisht për gjithëmonë,
si dié edhé sot
Ti je Rregji jinë,
Ti vetëm in' Zot.

Osanna, osanna! Lëvdojëm t'ën'Zonë
se kurmin e gjakun na la për të ngrënë.
Për gjellën e shpirtit, kur foli tue thënë
kush ha nga kjo bukë aí rron për gjithëmonë.

Për gjellën e gjithëve nga kjielli u sdripe
o Flijë e përshejte, e na prure shëndetën.
Ti jerdhe ndër gjinde e lirove gjithë jetën
nga zgjedha e mëkatës e të ligun e shtipe.

O Flijë e hjunushme, të gjithë shejtërona
kur vijëm te triesa që Ti na ke shtruarë,
o Krisht i bekuam, të klofshin të truarë,
Ti jipna gjithë hiret, Ti shpirtin pastrona.

O Flijë e përfalurë,Ti vetëm je shpresa
te helmet e jetës Ti vetëm je gëzim
ndër lotë e kopose Ti je ngushëllim
e gjithve sa rrojën t'patundurë te besa.

## 23

Isuth,Isuth i dashur
pastro Ti zëmbrat t'ona,
ushkjimin shejt dhurona
bukën e dashuris.

Isuth,Isuth,Isuth,
gjella jonë Ti je!
Ti rregjëro mbi ne.

Isuth,Isuth i mirë
shpresë tek Ti na kemi,
se bijët e tu na jemi,
o Zot i lipisis.

Isuth,Isuth i tëmbël
gjithë njerëzit Të lëvdojën,
gjithë zogazit Të këndojën
me mirënjohie e gëzim.

Isuth,Isuth i shejt
Tij vetëm shpirtin t'ënë
Të truajëm tue thënë
me besë e me pëndim.



Isht e njohurë e vërteta
e në katrë anët u nda zëri:
Buka e jetës bindët bë
se mënd't'bënjëate çë do.

## 29

Sdripu,o i Larti Perëndi
shpejt nga kjiellia e rri me ne;
ai skjep ngë isht,po duket
u e kam besë përse Ti e the.

U e di se je i pushtetshëm
e t'liruamitë t'at do mirë,
thavmasí Ti bën për ne
për dashurin çë na ke.

Sat njerëzit liroje
edhe Ti u bëre njeri,
jerdhe te jeta e sglodhe
jo kjosmë,po vapkësi.

Ng'u leve te zotëria,
ngë pate mëmë mbretëreshë,
po Virgjërën e shën Mbri
çë t'ën'Zonë mori vesh.

Për shumë motë rrijte pa folë
e kur erth hera jote
thavmase gjithë njeri
me t'shejten urtësi.

Luftën e errurë mallkove,
truajte gjithëve dashuri-
e te këjo jetë e shkretë
prure pakjen me t'ftetë.

Pranë të krikjes po me shengun,
çë i shkëlkjiem u pa në kjiell
e në i ndritëm se një diell,
e dëftoi sa kish fukji.

## 28

Edhe kush e pati pengun
e vëlefshëm t'atij druri
të vërtetën njohu e dsuri
Klishës shejte i dha liri.

Sbukurim u bë atë herë
shengu i dhunës për kurorë,
e mbi shkopc rregjërore
lart u vu,si e shohim sot.

Po përse pushtetë e nderë
pati vegleja e mundimit?
Se ndë krikje e rrukullimit
shpirtin dha i pasosmi Zot.

E në ajo për të gjithë monë
ka fukji të paharruane,
sa edhe buka e shejtëruame,
kurmi i Krishtit do të ket?

Si s'u fik e u shua ndë vonë
fara e gjindes të kreshterë,
çë akjë mot ndë zi dhe e prerë
mbeti e fshehurë nën dhet?

Si në dritë u çua pameta,
tue famasur gjithë njeri?
kush e ngjalli përsëri?
si te gjaku u rrit ajo?



## 24

O Rregji jinë,o Perëndi,
e dhezurë zëmbra përdita thot:
na Tij të duam - me dashuri
se bij na jemi - o i madh'in'Zot.

Na Tij me besë po thërresiëm,
Ti kijna lipisi.
Tij vetëm duam - se Ti je Tatë
Tij vetëm duam - se Ti je rrekj.

O rregji jinë,o Perëndi.
pa u lodhur kurr Tij natë e ditë,
për ne te buka - i fshehur rri,
fukji na jep - shëndet e dritë.

~~Na Tij me besë po thërresiëm~~
o rregji jinë,o Perëndi
me besë na thoni - të prëmistë në dhe.
Klofshe lëvduar - në Eukaristi,
i kjiellit dhromi - klofshe për ne.

## 25

O t'krështerë,tek Isuthi shpresojëm:
Pisën mundi edhe mortien e ndridhi,
të të ligut Ai lidhiet nasglidhi.
Sa na deshi!
Kjëndroi me ne.

E isht i gjallë,p'ftet i gjallë
po i fshehur te buka!
na me siun e këtij kurmi ng'e shohiëm,
po me besën e dhezurë e njohiëm,
shpirti jinë atie sheh Perëndin.

Ajo isht bukaçë jerdhi nga kjielli
për shëndetën e shpirtravet t'anë,
e jep gjellën të gjithëve sa janë.
Ata të lumët
ç'e marriën me besë!

Buka e gjellës
U jam na tha Krishti.
E kush ha nga këjo bukë ka t'rronjë
e te jeta e pasosme ka t'shkonjë
teku sbluarith po sheh Perëndin.

Sa isht i math dashurimi i t'in'Zoti!
se për ne jerdhi e lindi te jeta,
nga Parraisi tue u sdripur vërteta
mori kurmin
në gji të shën Mëris
e jo vetëm
në krikjo kle vënë,
kurnin shejt edhé gjakun ka lënë
sa t'e kemi për shpirtin të ngrënë
e ndër luftat e gjellës fukji.



# 26

Përpara Tij përmisemi,
o Zot e Perëndi,
Të falemi e Të truhemi
se jemi në hjidhi.

Në e bukë i fshehurith
pushtetin t'ënt dëfton,
o i madhi shejt i shejtravet
Ti shpirtin na bekon.

Bekona,o rregji i kjielliavet
Ti kijna lipisi
te jeta në mes të luftavet
Ti ruana,o Perëndi.

# 27

Ngrehim kënkën e gëzuarë
atò punë tuke thënë
çë po bëri në dhe t'ënë
i hjeruashmi mundësor.

Lëvdi të dashurit
të kjiellit mbret,
te buka e falshme
Zot i vërtet.

Fakjebardhë ai,në duar
me të tijën krikjodolli
mbi të nëmurin çë solli
te Kalvari si fajtor.